**Rrizku është i caktuar**

por kërkimi i tij është i domosdoshëm

Çdo kush që është në këtë botë kërkon gjahun e tij, por kurthet e tyre ndryshojnë.

Kush është më me fat dhe me cilësi më të mira fiton më shumë.

Kjo është ajo që shohin pamësit, por të diturit e dinë se kjo është si një dramë e shkruar komplet para se të shpërndahen rolet, dhe rolet u shpërndahen pronarëve që të realizohet ngjarja dhe të arrihen qëllimet, kështu që nuk mundet ndonjëri prej aktorëve që të thotë diçka për atë që i është caktuar, dhe nuk merr të holla përveç aq sa i janë caktuar për të marrë.

Kërkoj falje nga Allahu Subhanehu ue te'ala dhe nuk marr shembull prej veprave të njerëzve për fuqinë e Allahut subhanehu ue te'ala, por për ta bërë më të afërt kuptimin për lexuesit.

Nuk ka krijuar Allahu subhanehu ue te'ala ndonjë gjallesë prej gjallesave, njeri apo kafshë e të mos ia ketë premtuar furnizimin, por ka prej njerëzve që Allahu subhanehu ue te'ala ia ka bërë rrizkun më pranë tavolinës, mban lapsin në dorë dhe jep nënshkrime, ka prej tyre që ia ka bërë rrizkun pranë furrës apo oxhakut dhe ka prej tyre që e kanë rrizkun në ngrirjen e akullit, që është gjithmonë larg nxehtësisë, dhe është tek ftohtësia e akullit, ka prej tyre që rrizkun e kanë me

fëmijët e vegjël nëpër shkolla, apo punëtorët e mëdhenj në fabrika, ka prej tyre që e kanë rrizkun në errësirat e mesit të detit i cili zhytet aty për ta arritur atë, apo në lartësi të qiellit i cili ngrihet me aeroplanë për ta arritur, ka prej tyre që e kanë rrizkun në mesin e gurëve të fort i cili i thyen ata për ta nxjerr rrizkun prej tij, dhe ka prej tyre që e ka rrizkun ne mesin e tokës ku futet nëpër tunele për ta arritur atë.

Shkaqet janë të panumërta, gjithashtu edhe rrugët, por të gjithë nëse shikojmë atë që e ka punën më të rënd i duket vetja në gjendje të mirë (lakmueshme).

Ne të gjithë jemi ne garë, s'ka prej nesh që se shikon atë që e ka kaluar, dhe atë që i ka ngelur mbrapa , të gjithë ne jemi kalues apo i kaluar, ka prej shokëve të shkollës tënde, apo gjeneratës tënde, që kanë qenë sikur ti, por është bërë më i lartë, mos e nënçmo vetën tënde, mos u brengos për fatin tënd, ngase ka disa të tjerë që ti je mbi ata, pse pra po e shikon të parin e dhe nuk po e shikon të dytin ?!

Allahu subhanehu ue te'ala është Ai që ndan rrizkun. Dhe ia ka shënuar(caktuar) çdo kujt rrizkun dhe jetën, por nuk na ka thënë uluni dhe priteni rrizkun se ai iu vjen ju, por tha : ecni në gjerësinë e saj(Tokës), dhe hani nga rrizku i Tij, d.m.th punoni, ngase qielli (sikur ka thënë Omeri Radijallahu anhu) nuk pikon (lëshon) arë dhe as argjend, por Allahu suabhanehu ue teala i furnizon njerëzit njërin nga tjetri.

Me të vërtet është betuar Allahu subhanehu ue te'ala në shumë prej krijesave të tij, është betuar në diellin dhe zbardhjen e tij, është betuar

në natën, është betuar në agimin e mëngjesit, por kur e përmendi rrizkun u betua në madhërinë e tij dhe tha: " e në qiell është rrizku juaj dhe ajo që iu premtohet. Pasha Zotin e qiellit e të tokës kjo është një e vërtetë ashtu siç është e vërtetë se ju flisni" {Edh-Dharijat,22.23}

Fjala e Allahut Subhanehu ue te'ala është e drejtë dhe e vërtetë, por Ai u betua për të na siguruar edhe më shumë, dhe pastaj e argumentoi atë me një shembull të qartë që nuk mundet asnjë ta kundërshtoj apo të dyshoj në të, a dyshon kur flet se ti je ai që po flet ?!

Erdhën për ne (fjala e Allahut subhanehu ue te'ala pas sigurimit të tij me betim dhe pas përforcimit me shembull) kush dyshon se furnizuesi është Allahu?!!!

Dëgjojmë çdo ditë njerëz që thonë: Filani ma morri rrizkun!.

Dije se rrizkun s'mundet askush që ta marrë dhe se rrizkun e tjetërkujt s'mundet askush që ta sjell ty (çka është e jotja do të vijë edhe me dobësinë tënde, ndërsa ajo që s'është e jotja nuk do të arrijë as me forcë, janë ngritur lapsat-pendat-, dhe janë tharë fletat-letrat-).

Ndoshta të ka përgatitur gruaja ushqim dhe e ka vendosur në sofrën (tryezën) tënde, dhe nuk e ha ngase është i ndarë për tjetër kënd, ndoshta të arrin një dinar(qindarkë) në dorën tënde dhe nuk ke dobi (në këtë botë) nga ai (ajo) ngase s'është rrizku yt.

Më ka treguar Shejhu (Hoxha) Sadik el-Muxhedidij Allahu e mëshiroftë i cili ishte prej dijetarëve të Afganistanit, dhe ishte njëri prej diplomatëve një kohë të gjatë në Egjipt në ditët e mbretërisë, se

ishte angazhuar në mënyrë zyrtare për vizitë në shtetet e Rusisë, dhe u frikua se nuk do të gjej mish të therur nga muslimanët, ngase nuk i lejohet një besimtari musliman që të hajë nga therësi(kasapi) komunist e ateist i cili nuk beson Allahun dhe ditën e gjykimit, dhe i urdhëroi në shtëpi që ti përgatitin ushqimin për udhëtim , ia përgatiti gruaja dy pula të cilat ishin në shtëpinë e tij dhe ia vendosi në torbën e udhëtimit, i mori dhe i barti me vete që të jenë ushqimi i tij i udhëtimit, por kur arriti atje gjeti në atë qytet musliman. E thirri një hoxhë për drekë dhe ai u turpërua që ti bart pulat me veti dhe në rrugë e gjeti një familje muslimane të varfër, dhe ua dha të dy pulat.
Ende pa u qetësuar i erdhi një telegram se angazhimi për të cilin ka udhëtuar u anollua dhe se duhet të kthehesh në Afganistan, sikur mos ta ketë bërë këtë udhëtim dhe sikur mos ta ketë kaluar atë rrugë 1000 km dhe sikur mos ta ketë bërë atë rëndësi përveç se ato dy pula që ishin pronë e tij, të cilat i përgatiti gruaja e tij, nuk ishin rrizku i tij, por ishin rrizku i asaj familjes së varfër muslimane në tokën e okupuar nga komunistët rusë.
Kam lexuar një herë nga Kadi el-Tenukhi, edhe pse historianët janë përkujdesur për historinë e pallateve dhe familjarëve të tyre, dhe të luftërave dhe trimave të tyre, dhe nuk i kanë dhënë rëndësi traditave të popujve dhe gjendjes së tyre, por Kadi el-Tenukhi në dy librat e tij të mëdhenj (el-Ferexhu ba’de el-shiddeh dhe Nishwar el-Muahdare) ka një hapësirë që nuk e ka marrë përveç një pakicë e historianëve. Kthehuni atje dhe lexoni për më tepër.

Libri el-Ferexhu ba'de el-Shiddeh është prej librave të parë që i kam lexuar në fëmijëri, mendoj se e kam lexuar diku deri në 30 herë, dhe ishte botimi i dobët dhe i mbushur me gabime, korrigjoja shumë gjëra nga hifdhi (që dija përmëndësh) im dhe i shkruaja anash apo në fund të faqes, derisa ia mundësoi Allahu subhanehu ue teala këtyre dy librave një profesori Irakian i cili quhet Abub el-Shalixhij dhe i botoi me botim të korrigjuar, dhe ua shtoi disa thënie të dobishme, më dhuroi mua të parin profesori i nderuar Zuhejr Shauijsh dhe nuk e kam shikuar të dytin deri më tani.

Kam lexuar në të: Se një tregtar nga Bagdadi i ishte ngushtuar gjendja dhe i janë pakësuar të ardhurat(parat) në dorë, dhe i janë mbyllur dyert në fytyrë, dhe kur shtrihej të pushonte(flinte) shihte një ëndërr sikur një zë i bërtiste dhe i thoshte: Rrizku yt është në qytetin el-Kataië në Egjipt, ia caktonte edhe shtëpinë në të cilën ishte rrizku, dhe lagjen se ku gjendej shtëpia.

Ishte kjo kohë kur ishin problemet ndërmjet Muwafekut Kalifes se Abasijve dhe Ahmed ibën Tulunit i cili e shpalli Egjiptin shtet në vete, dhe doli kundër shtetit Abasij.

Ndërtoi qytetin el-Kataië i cili gjendet ndërmjet Fustatit dhe Kajros dhe ndërtoi aty xhamin e tij e cila gjendet ende me minaret e saja.

Kur iu përsërit atij ai zë, dhe vazhdoi që ta shoh këtë ëndërr, i mblodhi parat aq sa mundi të mblidhte, dhe udhëtoj për në Egjipt, dhe shkoi në shtëpinë e cila i ishte paraqitur në ëndërr, por kur pa atje ishte trafiku (zyra) policor, ku dhe e burgosën duke e akuzuar për

spiunim, e mbajtën dhe e pyetën për shumë gjëra, por nuk pranoi asgjë ngase nuk kishte se çfarë të fshihte, ia vendosën këmbët në një dru për ta rrahur që të arrijnë mos po pranon diçka, por ai iu betua atyre se nuk dinte asgjë  por është ëndrra shkak që ka ardhur këtu, dhe ua tregoi ëndrrën policëve.

Ia ktheu njëri prej tyre e i tha: Me të vërtetë qenke një budalla, unë prej vitesh shoh si kjo ëndërr, dhe dëgjoj një zë që më thotë RRIKU yt është në Bagdad në filan shtëpi në filan rrugë nën hurmë, dhe nuk i besoj kësaj dhe si  jap aq rëndësi.Kur dëgjoi këtë tregtari nga Bagdadi e kuptoi se shtëpia dhe hurma të cilën e përmendi polici ishin të tijat . Ua ktheu atyre dhe u tha: Më lironi se unë do të kthehem tash menjëherë ne Bagdad.

U kthye dhe gërrmoi vendin nën hurmë dhe e nxori një qyp të mbushur me dinar (flori)

Rrizku është i caktur, kjo është e vërtetë dhe e besojmë këtë por duhet patjetër që të marrësh shkaqet për ta fituar atë.

Janë ndarë njerëzit në dy mendime për të i marrë (zbatuar) shkaqet , të dy janë të gabueshëm dhe nuk arrijnë  tek qëllimi, prej tyre kush mendon meqë rrizku është i caktuar nuk duhet asgjë vetëm të ulen dhe ta presin atë, dhe e kanë lënë punën, duke u argumentuar me një hadith te Pejgamberit Aljehi Selam ku thotë: **{Sikur ti mbështetni Allahut me mbështetje të plot, do t'iu furnizonte ashtu si e ka furnizuar shpendin, i cili del i uritur dhe kthehet i ngopur}.**

Por nuk e dinë që ky hadith është kundër atyre dhe jo për ata, ngase shpendi nuk është ulur në folenë e tij për të pritur rrizkun, por ka dalë dhe ka fluturuar apo ka ecur, dhe a posedon shpendi diçka tjetër përvç ecjes dhe fluturimit.

Gjenden edhe jobesimtar të islamit që mbështeten vetëm në sebepet (arsyet-shkaqet) dhe mendojnë se rezultati është i rrethuar nga sebebet (arsyet-shkaqet), e nuk del nga ato(arsyet-shkaqet), dhe kanë harruar se pas shkaqeve ka shkaktar.

Nuk e vërejnë se kur vdes njeriu duke i lënë dy fëmijë të barabartë në shëndet dhe rini, në forcë dhe mençuri, të cilët e ndajnë pronën e tij (babait)me drejtësi, por papritur i hapen dyert e rrizkut njërit, i vjen ndonjë ndërmarrje e madhe dhe i ofron bashkëpunim, dhe nuk kalojnë vetëm disa vite deri sa të bëhet prej të pasurve të mëdhenj, dhe mbetet djali tjetër në gjendjen e tij.

Mundet që të jenë në një dhomë të spitalit dy të sëmurë, me një sëmundje të njëjtë, mjeku i njëjtë, barërat e njëjta, por kur të shohësh njëri prej tyre kthehet në shtëpi i shëndoshë, ndërsa tjetri bartet i vdekur për në varreza.

Por ne nuk mbështetemi në këto lloj mbështetje që s'na ka urdhëruar islami.

Ecim nëpër rrugët e tokës, dukur por jo duke vrapuar në vrapim, ngase Allahu subhanehu ue tela thotë për rrizkun: “**Ecni nëpër rrugë dhe hani nga rrizqet e tij**” ndërsa për adhurimin thotë:

“..**Ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu, e lini shitblerjen kjo është shumë më e dobishme për ju nëse jeni që e dini** ky është kuptimi i vërtetë për aspektin e furnizimit.

Nëse je tregtar puno gjithmonë për ta rritur tregtinë tënde, dhe për shtimin e mallrave, dhe për shtimin e pasurisë, por mos bëj mashtrime dhe mos i ruaj gjërat me qëllim që të shtrenjtohen, dhe bashkëpuno me njerëzit ashtu sikur ke dëshirë të bashkëpunojnë me ty, pastaj pajtohu (kënaqu) me atë që të ka caktuar Allahu subhanehu ue tala dhe mos u brengos për atë që të ka kaluar e të mbushesh me pikëllime dhe mërzitje, dhe mos u gëzo për atë që të ka dhënë me gëzime që çojnë ti bësh mëkate dhe të nxjerrë nga ajo që pajtohet me ty.

Nëse je punëtor, puno gjithmonë që ta ngresh vendin e punës, dhe për shtimin e rrogës, por mos paso pos rrugës së vërtetë dhe mos e humb moralin (identitetin) tënd.

Nëse të vijnë dënime(dëme-fatkeqësi) puno që ti kalosh ata, nëse të prezantohen vështirësia mos e pakëso vendosjen(vendimin që e merr nga ana jote) tënde në vështirësi, ngase mundet që pas vështirësisë të vijnë rrugëdaljet, dhe pas ngushtësisë të hapen dyert e furnizimit.(Nëse i urreni ato, bëni durim se ndodh që Allahu të jap shumë të mira në një send që ju e urreni) .

Tregon (Dejl Karinxhi) në librin e tij të dobishëm që e ka emëruar përkthyesi (Da’ë el-kalek ue ibdeë el-hajat- Lëre shqetësimin por fillo

jetën) por do të ishte më mirë sikur ta titullonte (Da'ë el-hem) "lëri brengat" ngase autori flet për brengat e jo për shqetësimet.
Ngjarja është se kur ishte emigrimi për në jug të Amerikës, në tokat të cilat s'janë prekur pasurit e saj, dhe s'janë nxjerrë thesaret,i shiti një njeri të gjitha sendet që i posedonte dhe bleu tokë në jug të Amerikës, që të gjej tokë pjellore, të marrë fryte nga mbjellja e tyre dhe të mbledh pasuri prej saj, por kur arriti e vërejti se ishte e mbushur me gjarpërinj, sa e vriste një i shihte 10 të tjerë, ishte gati që te çmendet nga kjo që gjeti, dhe e kaploi fytyrën e tij çmenduria, apo të var një litar në dru dhe ta mbyt vetën, pastaj u ul dhe filloi të mendoj se ky dëm mund të shndërrohet në begati, ngase nuk ka gjë në këtë botë që të mos ketë pak dobi prej saj, edhe nëse ka në të shumë dëme.
E udhëzoi Allahu subhanehu ue teala që të mendoj për ta shëndrruar atë tokë për ruajtjen e gjarpërinjve dhe ti shesë ata ruajtësve të gjarpërinjve, i solli edhe disa profesionistë që të marrin lëkurat për të bërë çanta apo këpucë grash, dhe ia nxjerrin helmin gjarpërinjve që ta bëjnë mbrojtës apo barë kundër helmimit pasi që ishte helm, dhe u pasurua pas gjithë kësaj!!!
Sikur të mos kishte qenë ky mendim do të kish bërë edhe vetëvrasje (Allahu i ruajt të gjithë muslimanët nga kjo gjë).
Dihet se muslimani nuk bën vetëvrasje kurrë, dhe nuk i humb shpresat, ngase ai e di se sado që të mbyllen dyert para tij, dhe i rëndësohet lëvizja apo e kaplojnë vështirësitë, e di se dera e qiellit nuk

mbyllet, edhe nëse mbyllen gjithë dyert, dera e Allahut subhanehu ue teala është e hapur gjithmonë.
Pra shtrini duart nëse u mbyllen dyert e rrizkut, apo u kaplojnë vështirësitë dhe thoni O ZOT !!!
Nëse je në vështirësi dhe kërkon që ndokush ti huazoj 1000, dhe të vjen një çek me 10.000, a do të kishe ende vështirsi ?
Ja një çek nga më fisniku i fisnikëve që thotë: {**E kush iu përmbahet dispozitave te Allahut , atij ai i hap rrugë. Dhe e furnizon prej nga nuk e kujton fare** }

**Nëse dëshironi rrugëdalje nga vështirësitë përmbajuni pra devotshmërisë, e nëse dëshironi furnizim nga nuk e kujtoni përmbajuni devotshmërisë, dhe devotshmëria pas gjithë kësaj është edhe rehatia e nefsit (shpirtit) ndërsa rehatimi i nefsit është prej dhuntive më të mira të kësaj bote.**

Ruga (shkaku) më i mirë sot për rrizkun është dituria, e nëse të ka kaluar treni i saj në rini, mos lejo që të kaloj edhe i moshuar ngase dijetarët që i njoh unë kanë filluar të mësojnë pasi janë rritur, dhe kanë arritur në shkallët më të larta , shumë, shumë !!! Ndoshta edhe kam shënuar ndonjëherë për ata.
Prej tyre është mësuesi, poeti i lart Muhamed El-Bizm të cilin nuk e njohin dhe nuk e kanë lexuar librin e tij këtu pos një pakice e vogël e letrarëve (poetëve Profesorët e Letërsisë)

Ndërsa ne e numëronim prej 4 Poetëve të mëdhenj të Damaskut. E ata janë: Hajrudin el-Zerkeli, Shefijk Xhebri, Halil Merdem Bek dhe El-Bizmi. I kishte mbushur të 20-tat dhe ka qenë larg letërsisë dhe poetëve.

Më ka treguar Poeti Bisharej el-Hurij (El-Ekhtel es-Sagijr) se kur i është afruar të 30-tave nuk kishte lexuar asgjë prej shkrimeve të Ebi Temamit dhe as të Buhturis, dhe të asnjërit prej kësaj grade të poetëve të mëdhenj që njiheshin tek të parët si Poetët e Shamit, por ishte i dhënë pas poetëve së kohës së rrëzuar.

Edhe prej atyre që i njoh, ka qenë një njeri që shiste libra në një librari të vogël pranë xhamisë El-Emevij, u detyrua prej mundësive të tij që ta heq djalin e tij prej shkollës dhe ishte djali i mençur , ulej dhe i lexonte librat e shkollës ku mësonte, dhe kur arriti koha e provimeve për shkollën fillore hyri në provime dhe kaloi, pastaj në provimet për diplomë tjetër ku arriti të marrë më pas të mesmen dhe hyri në fakultet e gjithë kjo dhe ai në atë gjendje nuk e linte librarinë e babait, dhe ndihmën e tij, kur mbaroi fakultetin udhëtoi dhe arriti të marrë Doktoraturën në Francë, dhe ishte prej lajmeve të tija se vinte në Mbretërinë e Arabisë Saudite me kontratë 15 vjeçare prej Ministrisë së arsimit për të dhënë mësim.

Dynjaja nuk është pa fatkeqësi dhe pa lodhje.

Nëse të kaplon ndonjë fatkeqësi mos i humb shpresat dhe mos u brengos prej mëshirës së Allahut, dhe fillo prej fillimit, kanë përmendur në historinë e jetës së Jahja el-Nahaviut , ishte në ditët e

çlirimit të Egjiptit, se dëshironte të kërkoj dituri, por nuk iu mundësonte , gati po i humbte të gjitha shpresat, u shtri dhe filloi të mendojë, vërejti një buburrec i cili  mundohej që të hipte në mur dhe sa arrinte një krah  apo dy binte, por vazhdoi kështu disa herë që ia numëroi e që ishin 40 herë deri sa arriti në majën e murit dhe e kaloi!!! E  mori nga ky buburrec një mësim dhe filloi prapë me dituri sinqerisht deri sa arriti. -Di edhe shumë e shumë ngjarje sikur këta që i kam lexuar nëpër libra  prej ngjarjeve të njerëzve, për ata që dëshirojnë ti lexojnë dhe të marrin  këshilla.-

Kur isha me punë (Mësues) ne Irak ne vitin 1937, e kishim një nxënës me moral të mirë, me mendje të hapur, me prejardhje të mirë, e morri diplomën e shkollës  së mesme dhe hyri ne fakultetin e Akademisë Ushtarake ku mbaroi aty si Komandant, dhe u ngrit në rrjetin e ushtrisë deri sa arriti në gradat më të larta, por kur ndryshuan punët në Bagdad u detyrua që ta lëshoj vendin e punës ku dhe e lëshoi gjithë rrjetin ushtarak dhe hyri ne Fakultetin e Drejtsisë, e mbaroi dhe u bë Avokat, por u detyrua që ta lëshoj Irakun e të emigroj për në Austri, e mësoi gjuhën gjermane, hyri ne fakultetin e Mjeksis dhe e mbaroi atë pas 7 viteve. Kur erdhi ne Mekke për të kryer haxhin më vizitoi dhe me tregoi historinë e tij.

Rrizku është i caktuam, ajo që është për ty do të vijë edhe nëse dobësohesh, e ajo që s'është për ty nuk ke mundësi që ta arrish me forcën tënde.

Përkujtoje gjithmonë se ai i cili ta ka caktuar atë rrizk ta ka bërë obligim që të punosh dhe se mbështetja në Allah nuk bëhet duke i lënë sebepet (arsyet-shkaqet) .

Beduini i cili e la devenë e tij para derës së xhamisë së resulullahit Alejhi selam të lirë dhe u fut në xhami dhe e humbi devenë, ia mësoi i Dërguari Alejhi selam një mësim prej mësimeve të tij i cili do të mbetet deri në ditën e gjykimit dritë për të gjithë ata që dëshirojnë të udhëzohen prej errësirave të kësaj jete ku i tha atij: { **Lidhe, pastaj mbështetu Allahut** }

Allahu është dhënësi dhe ndaluesi, nuk ia ndalon ndokujt ndonjë gjë e që të mos ia zëvendësoj atë me diçka më të mirë se ajo, sa prej vëllezërve i njohim që janë rritur me një shtëpi prej një nëne dhe një babe, e sa shok të një shkolle ndoshta edhe të një banke, është bërë njëri i pasur e tjetri i varfër, për shkaqe që i mësuam disa, e disa kanë mbetur të fshehta .

Por le ta kujtoj ai që është pasuruar se ka mundësi që ai të kishte qenë i varfër, e të ketë nevojë për vëllain e tij, le të bashkëpunoj tani me atë ashtu siç ka pasur dëshirë që të bashkëpunoj ai me të.

Le ta dijë ai që i jep ndokujt se nuk i jep përveç asaj që është rrizku i tij, sikur arsimtarët në shkolla, apo punëtorët në punë, e lënë njërin për t'ua marrë rrogat e tyre, e kur t'ua dorëzoj, nuk ua përmend që ti japin diçka prej saj për atë që ka bërë.

Ai që i jep ndokujt ai ia ofron rrizkun të cilin ia ka caktuar Allahu subhanehu ue teala atij, por Allahu subhanehu ue teala ia ka bërë

rrizkun që ta marrë prej duarve tuaja që të shpërbleheni prej asaj që jepni nga ajo rrogë.

Le të jetë pasuria rob i zotërisë së tij, e mos të jetë zotëria i pasurisë rob i pasurisë së tij, është transmetuar nga i dërguari i Allahut alejhi selam ku thotë: { **Qoftë i shkatërruar robi i dërhemit, qoftë i shkatërruar robi i dinarit** }

Çka është pasuria jote ? Nuk është pasuria jote që e posedon, por e jotja është ajo që e ha dhe e kapërcen ne bark, apo që e ke veshur dhe prishur, apo e jep lëmosh dhe të mbetet.

Pra o ju lexues....

Rrizku është i caktuar, por të punuarit për të është i domosdoshëm (vaxhib), dhe mbështetja nuk është me lënien e sebepeve (arsyet-shkaqet), dhe se Allahu është Dhënësi dhe Ndaluesi.

**Shkroi: Ali Tantavi**

**Përktheu për forum-islamik:**

**Ebu_Duxhane**